# ZHVILLIMI I BUJQËSISË SOCIALISTE

# DEVELOPMENT OF SOCIALIST AGRICULTURE

# LE DEVELOPPEMENT DE L'AGRICULTURE SOCIALISTE



MENJËHERË pas çlirimit të vendit Partia dhe pushteti popullor muarën masa që edhe në fshat të asgjësohej baza ekonomike e çifligarëve, të zhdukej prona private dhe të vendosej prona shoqërore socialiste. Mbeturinat e marrëdhënje-ve feudale u asgjësuan me anë të reformës agrare, që përfundoi më 1947 dhe shpronësoi pa shpërblim çifligarët dhe u dha falas tokën fshatarëve të varfër. Në të njëjtën kohë u ndalua me ligj shitblerja e tokës.

Zbatimi i reformës agrare e bindi fshatarësinë se vetëm klasa punëtore dhe partia e saj, pas marrjes së pushtetit politik, janë në gjendje të kryejnë shndërrimet rrënjësore në marrëdhënjet agrare. Kjo e forcoi akoma më shumë aleancën e klasës punëtore me fshatarësinë punonjëse, forcoi pushtetin popullor që kishte në themel të tij këtë aleancë, dhe krijoi kushtet për shndërrimin gradual socialist të fshatit me anën e rrugës së kolektivizimit dhe të krijimit të kooperativave bujqësore të prodhimit.

Kolektivizimi i bujqësisë, i filluar që më 1946, u bë mbi bazën e vullnetit të lirë të fshatarësisë dhe të bindjes së saj në epërsinë e sistemit socialist të bujqësisë. Forma e vetme që u përdor për kolektivizimin ishte kooperativa bujqësore e prodhimit, e ngritur mbi bazën e pronës shoqërore mbi mjetet e prodhimit, të punës së përbashkët dhe të shpërndarjes vetëm sipas punës së kryer nga çdo anëtar i kooperativës. Pushteti popullor e ndihmoi zhvillimin e kooperativave duke u akorduar atyre kredira, farëra të zgjedhura, bagëti të racës, plehra kimike, kuadro bujqësorë, duke ngritur stacione të maqinave e të traktorëve, duke bërë punime të mëdha bonifikimi, etj. Vitet e para, proçesi i kolektivizimit ishte i ngadalshëm, por me krijimin e kushteve gjithnjë e më të mira ekonomike, politike, ideologjike e teknike, procesi i kolektivizimit u shpejtua dhe mori një karakter masiv sidomos gjatë viteve të pesëvjeçarit të tretë. Kështu para Kongresit V të PPSH (nëntor 1966) ishin kolektivizuar rreth 90% të tokave fushore, kodrinore e malore. Pak muaj pas këtij Kongresi nuk mbeti asnjë fshat dhe

RIGHT after the liberation of the country the Party and the people's power adopted a series of measures to do away with the economic basis of landlords, to do away with private ownership and establish socialist common ownership in the countryside as well. Thus, the survivals of feudal relations were wiped out by the Agrarian Reform Law, the application of which ended in 1947, confiscating without compensation the land of the landlords and distributing it to the landless and land-poor peasants, banning, at the same time, its sales and purchases.

The application of the Agrarian Reform Law convinced the peasants that it is only the working class and their Party that can bring about changes in agrarian relations when they have got the reins of state in their own hands. This went a long way towards further strengthening the alliance of the working class with the labouring peasantry, strengthening the people's power which bases itself on this alliance. Necessary conditions were created for a gradual socialist transformation of the countryside through collectivization, through the establishment of agricultural producers' cooperatives.

Collectivization of agriculture, begun in 1946, was effected on the basis of the free will of the peasants and of the superiority of the socialist system of agriculture. The only form resorted to for collectivization was the agricultural producers' cooperatives established on the basis of common ownership of the means of production, of collective work and of distribution of production income only according to the work done by each member of the cooperative. The people's power promoted the development of cooperatives by providing credits, selected seeds, animals of selected breeds, chemical fertilizers, agricultural cadres, by setting up machine and tractor stations, and by carrying out major drainage and irrigation schemes, and so on and so forth. The process of collectivization continued for many years. During the early years, this process was much slower, but with the ever improving economic, political, ideological and technological conditions this process speeded up and assumed a massive character especially during the Third Five-Year Plan period. Thus, prior to the Fifth Congress

AUSSITOT après la libération du pays, le Parti et le pouvoir populaire prirent des mesures en vue d'anéantir dans les campagnes également la base économique des propriétaires terriens, de liquider la propriété privée et d'établir la propriété commune, socialiste. Les vestiges des rapports féodaux furent anéantis par la mise en œuvre de la réforme agraire qui fut achevée en 1947 et qui expropria sans indemnité les propriétaires terriens et remit gratuitement la terre aux paysans pauvres, en en interdisant l'aliénation.

L'application de la réforme agraire persuada la paysannerie que seuls la classe ouvrière et son Parti, après la prise du pouvoir politique, sont à même d'accomplir des transformations radicales dans les rapports agraires. Cela renforça encore l'alliance de la classe ouvrière et de la paysannerie laborieuse, consolida le pouvoir populaire qui lui-même reposait sur cette alliance et créa les conditions requises pour la transformation socialiste graduelle des campagnes par la voie de la collectivisation, de la création des coopératives agricoles de production.

La collectivisation de l'agriculture, commencée en 1946, fut réalisée sur la base du libre consentement de la paysannerie et de sa conviction quant à la supériorité du système socialiste de l'agriculture. La forme unique qui fut mise en pratique pour la collectivisation était la coopérative agricole de production, constituée sur la base de la propriété sociale des moyens de production, du travail en commun et de la répartition du produit uniquement en fonction du travail effectué par chaque membre de la coopérative. Le pouvoir populaire aida au développement des coopératives en leur accordant des crédits, des semences sélectionnées, du bétail de race, des engrais chimiques, en leur envoyant des cadres agricoles, en mettant en place des stations de machines et de tracteurs, en exécutant de grands travaux de bonification, etc. Les premières années, le processus de collectivisation était lent, mais avec la création de conditions toujours meilleures sur le plan économique, politique, idéologique et technique, ce processus s'est accéléré et a pris un caractère de masse, surtout au cours des années du III$^e$ quinquennat. Ainsi donc, avant le V$^e$ Congrès du Parti du Travail d'Albanie (novembre 1966), 90 pour cent des zones plates, montueuses et montagneuses étaient déjà collectivisées. Quelques mois après ce Congrès, il ne resta plus un village ou une exploitation agricole non englobé par la

ekonomi bujqësore pa u kolektivizuar. Kjo ishte një fitore e madhe, sepse edhe në fshat u plotësua vendosja e marrëdhënjeve socialiste në prodhim.

Fermat shtetërore dhe bashkimi i tokave të fshatarëve kooperativistë në sipërfaqe të mëdha krijuan kushtet për zhvillimin e bujqësisë socialiste mbi baza moderne. Së pari, ajo pati karakter ekstensiv, por në saje të tharjes së kënetave, të ndërtimit të kanaleve kulluese e vaditëse, të sistemimeve agrare, të futjes në shkallë të gjerë të mekanikës bujqësore, të plehrave kimike, të shkencës agronomike moderne, të pregatitjes së kuadrove teknikë të lartë e të mesëm dhe sidomos të punës së madhe politike të zhvilluar nga Partia, bujqësia shqiptare vitet' e fundit ka hyrë me vendosmëri në rrugën e një bujqësie intensive. Thirrja e Kongresit V për të siguruar bukën në vend, për t'iu qepur kodrave e maleve dhe për t'i bërë ato po aq pjellore sa dhe fushat, si dhe të tjera masa revolucionare, kanë bërë që të shpërthejë një hov i madh revolucionar në masat punonjëse të fshatit e të qytetit. Me mijëra të rinj nga qyteti e nga fshatrat fushore u bashkuan me të rinjtë e me kooperativistët e fshatrave malore për të hapur toka të reja në formë tarracash, për të çuar dritën elektrike, për të bërë ndërtime të ndryshme, për të çuar kulturën dhe jetën e re në fshat. Dhjetëra kooperativa fushore dhe ferma shtetërore me inisiativën e tyre u dërguan falas kooperativave malore me dhjetëra mijë bagëti të trasha e të imëta duke treguar kështu një solidaritet të lartë revolucionar.

Kongresi V i PPSH, midis vendimeve të tjera historike për zhvillimin e gjithanshëm të vendit me ritme të shpejta, përcaktoi që zhvillimi i bujqësisë të konsiderohej si hallka më e rëndësishme për plotësimin e detyrave kryesore ekonomike të planit të katërt pesëvjeçar. Industria, më shumë se çdo herë tjetër, do të vihet në shërbim të bujqësisë. Prodhimi bujqësor gjatë këtij pesëvjeçari do të shtohet me një ritëm mesatar vjetor prej 11,5% dhe më 1970 parashikohet të jetë 71-76% më i madh se më 1965, duke siguruar

of the Party of Labour of Albania (November 1966), about 90% of the low, hilly and mountainous land had been collectivized. Following this Congress, every village and farmstead of the country joined the cooperatives. It marked a great success for the socialist relations in production to be fully established in the countryside.

The creation of state farms and combination of the plots of land of the cooperative peasants into larger areas enabled socialist agriculture to develop by up-to-date methods. At first, agriculture in Albania was done in an extensive way. But during recent years thanks to the drainage of marshes, the building of drainage and irrigation canals, the extensive use of agricultural machinery, chemical fertilizers and up-to-date agricultural technique, the training of high and medium cadres and, especially the great amount of political work done by the Party, Albanian agriculture has applied intensive farming. The call of the Fifth Congress to achieve self-sufficiency in food grains, to afforest the hills and mountains and make them as fertile as the lowlands, as well as other revolutionary measures, have given rise to the outburst of a great revolutionary drive among the labouring masses of the rural and urban regions. Thousands of young men and young women from the cities and lowland villages joined the youths of mountainous villages in transforming virgin land into terraces, realizing electrification, putting up buildings and bringing culture and a new life to the countryside. On their own initiative, tens of lowland cooperatives and state farms donated tens of thousands of sheep, goats and cattle to the mountain cooperatives, demonstrating a high revolutionary solidarity.

Among other decisions taken for the all-round development of the country at a speedy rate, the Fifth Congress of the Party of Labour of Albania stressed that the development of agriculture should be considered as the most important link in the accomplishment of the main economic tasks of the Fourth Five-Year Plan. Industry is to come to the assistance of agriculture on a larger scale than at any other time. During this period, agricultural production will increase at an average yearly rate of 11.5% and, by 1970, it is planned to be 71-76% higher than in 1965, thus reducing

collectivisation. C'était une grande victoire, parce que l'instauration des rapports de production socialistes fut ainsi achevée dans les campagnes également.

Les fermes d'Etat et les vastes superficies formées par la fusion des terres des paysans coopérés assurèrent les conditions requises pour le développement de l'agriculture socialiste sur des bases modernes. Celle-ci prit, au début, un caractère extensif, mais grâce à l'assèchement des marais, au creusement de canaux de drainage et d'irrigation, à l'aménagement des terres, à l'introduction, sur une vaste échelle, de la mécanisation, des engrais chimiques, de la science agronomique moderne, à la formation de cadres techniques supérieurs et moyens et surtout grâce au grand travail politique effectué par le Parti, l'agriculture albanaise s'est acheminée, ces dernières années, résolument sur la voie d'une agriculture intensive. L'appel du V^e Congrès invitant à assurer les céréales panifiables nécessaires au pays par la production nationale, à s'attaquer aux collines et aux montagnes pour les rendre aussi fertiles que les plaines, ainsi que d'autres mesures révolutionnaires, ont aussitôt déclenché un grand élan révolutionnaire parmi les masses travailleuses des campagnes et des villes. Des milliers de jeunes des villes et des villages de plaine se sont joints aux jeunes camarades et aux coopérateurs des villages de montagne pour défricher des terres incultes et les aménager en terrasses, pour installer l'éclairage électrique dans les villages, édifier des constructions diverses, apporter une culture et une vie nouvelles dans les campagnes. Des dizaines de coopératives de plaine et de fermes d'Etat ont, de leur propre initiative, envoyé à titre de don aux coopératives de montagne des dizaines de milliers de têtes de gros et de menu bétail, faisant preuve d'une haute solidarité révolutionnaire.

Entre autres décisions historiques visant au rapide essor de notre pays dans tous les domaines, le V^e Congrès du Parti du Travail d'Albanie a précisé que le développement de l'agriculture doit être considéré comme le maillon le plus important dans la chaîne des principales tâches économiques à accomplir pour réaliser le quatrième plan quinquennal. Plus que jamais, l'industrie se mettra au service de l'agriculture. Au cours de ce quinquennat, la production agricole augmentera à un rythme annuel moyen de 11,5 pour cent et il est prévu qu'elle sera, en 1970, de 71 à 76 pour cent

kështu zbutjen e shpërpjesëtimit midis bujqësisë dhe industrisë, ngushtimin e dallimeve midis fshatit dhe qytetit.

Sot bujqësia socialiste shqiptare ecën me hapa të shpejtë e të sigurtë në rrugën e zhvillimit dhe jeta e fshatit po bëhet çdo ditë më e pasur dhe më e lulëzuar.

the disproportion between agriculture and industry, narrowing down the gap between urban and rural areas.

Albanian socialist agriculture proceeds at present with quick and sure strides on the road of development, and life in the countryside is becoming richer and more prosperous from day to day.

plus élevée qu'en 1965, diminuant ainsi la disproportion entre l'agriculture et l'industrie, et réduisant les différences entre la ville et la campagne.

Aujourd'hui, l'agriculture socialiste albanaise avance d'un pas rapide et assuré sur la voie du développement, et la vie rurale devient tous les jours plus prospère et florissante.

# ZHVILLIMI I TRANSPORTIT DHE I NDËRLIDHJES

# DEVELOPMENT OF TRANSPORT AND COMMUNICATIONS

# LE DEVELOPPEMENT DES COMMUNICATIONS ET DES TELECOMMUNICATIONS



SHQIPËRIA, para çlirimit, ishte i vetmi vend në Evropë që nuk kishte hekurudhë, megjithëse, gjeografikisht ajo ndodhet në kryqëzimin e rrugëve midis Lindjes dhe Perëndimit, ishte i vetmi vend që s'kishte një flotë tregëtare megjithëse bregdeti i saj ka një gjatësi prej 472 km dhe me një pozitë gjeografikisht të favorshme për lundrime. Po të kemi parasysh faktin që ushtria naziste, gjatë tërheqjes së saj nga Shqipëria, shkatërroi një pjesë të rrugëve, të gjitha urat, portet dhe instalimet e telekomunikacionit, bashkë me minierat e qendrat industriale, atëhere do të kemi një tablo më të qartë të vështirësive të mëdha përpara të cilave u ndodh pushteti popullor qysh ditët e para të çlirimit.

Urat e rrugët e shkatërruara u rindërtuan brenda gjashtë muajve në saje të masave energjike të pushtetit popullor. Pastaj nisi ndërtimi i rrugëve të reja dhe i hekurudhave të para në Shqipëri. Në këto ndërtime një kontribut shumë të madh dha rinia heroike e vendit me punë vullnetare. Kështu, u ndërtuan p.sh. hekurudhat e para Durrës-Elbasan dhe Durrës-Tiranë e shumë rrugë automobilistike. Ndërtimi i rrugëve dhe i objekteve të tjera industriale me punën vullnetare të rinisë është bërë tanimë një traditë e lavdishme në vendin tonë.

Krahas këtyre punimeve portet u rimëkëmbën, u zgjeruan, u përmirësuan dhe u pajisën me instalime moderne shërbimi e ngarkim-shkarkimi. Ndërkohë, u krijua gradualisht edhe flota tregëtare shqiptare, u ngrit dhe një kantier detar për ndërtimin e anijeve me tonazh të vogël dhe për riparimin e anijeve të mëdha. Sot anijet e flotës tregëtare shqiptare kryejnë lundrime në shumë skela të Evropës, Afrikës, Azisë dhe Amerikës Latine. Flota tregëtare shqiptare do të zhvillohet akoma më shumë në të ardhmen.

Lidhjet telegrafike e telefonike janë shtuar e përmirësuar shumë. Tani çdo lokalitet dhe shumë fshatra të veçanta kanë lidhje telefonike, ndërsa lidhjet ndërkombëtare kryhen shumë në rregull dhe me mjete teknike moderne.

Rrjeti i rrugëve automobilistike është zgjeruar dhe përmirësuar shumë. Tani s'ka lokalitet të palidhur me rrugë automobilistike. Rrugët krye-

BEFORE liberation, Albania was the only country in Europe without a railway although, geographically, it lies at the crossroads between east and west. Albania was the only country lacking a mercantile marine although its coast line is 472 kilometres long and geographically favourable for navigation. If we take into account the fact that during their retreat from Albania the Nazi troops demolished part of the roads, blew up all bridges, port facilities and the installations of telecommunication together with the mines and industrial centres, we will have a much clearer picture of the major difficulties the people's regime had to cope with in the early days following the liberation.

Blown-up bridges and wrecked roads were rebuilt within six months thanks to the vigorous measures of the people's power. Then, there began in Albania the construction of new roads and of the first railways. Our heroic youths rendered a valuable contribution to the construction of these projects through their voluntary work. In this way the first Durres-Elbasan and Durres-Tirana railways and many highways for motor vehicles were built up. The building of roads and other industrial projects through the voluntary work of youths has now become a glorious tradition in our country.

The reconstruction, expansion and improvement of our seaports and the equipment of their wharves with up-to-date installations for service and loading and unloading of cargoes were done also at this time. Meanwhile, the Albanian mercantile marine began to be built. A dockyard was set up to build small-tonnage boats and repair big ships. Albanian mercantile ships today ply the seas and oceans sailing to many seaports of Europe, Africa, Asia and Latin America. The Albanian mercantile marine will be further developed in the days to come.

Telegraph and telephone lines have been extended and improved a lot. Now all localities and many out-of-the-way villages have telephone lines while international communications function regularly and by modem technical means.

The network of motor highways has been widened to a considerable extent. There is no locality in the country which is not linked by highways for motor vehicles. The main roads have been asphalted and are continually being asphalted.

AVANT la Libération, l'Albanie, quoique géographiquement située au carrefour des voies reliant l'Orient et l'Occident, était l'unique pays d'Europe dépourvu de voie ferrée, le seul pays n'ayant pas de marine marchande, bien que son littoral s'allonge sur 472 km et se prête à la navigation. Si l'on tient compte du fait que l'armée nazie, au cours de sa retraite d'Albanie, avait détruit une partie des routes, tous les ponts, les ports et les installations de télécommunication, ainsi que les mines et les centres industriels, on aura alors une vue plus claire des énormes difficultés que dut affronter le pouvoir populaire dès les premiers jours qui suivirent la Libération.

Grâce aux mesures énergiques prises par le pouvoir populaire, les routes et les ponts détruits furent reconstruits dans l'espace de six mois. Puis commença la construction de routes nouvelles et des premières voies ferrées d'Albanie. Par son travail bénévole, la jeunesse héroïque du pays apporta une très grande contribution à ces travaux. C'est avec son concours que furent construites notamment les premières voies ferrées Durrës-Elbasan et Durrës-Tirana et beaucoup d'autoroutes. Le travail bénévole de la jeunesse pour la construction de routes et de divers ouvrages industriels est désormais devenu une glorieuse tradition dans notre pays.

Parallèlement à ces grands travaux, les ports ont été réaménagés, agrandis, améliorés et équipés d'installations modernes de chargement et de déchargement. Entre-temps, la marine marchande albanaise fut progressivement créée et un chantier naval pour la construction de bateaux de petit tonnage et la réparation des grands navires fut mis en place. Actuellement, les navires marchands albanais relâchent dans de nombreux ports d'Europe, d'Afrique, d'Asie et d'Amérique latine. La marine marchande albanaise est appelée à se développer encore dans l'avenir.

Le réseau des communications télégraphiques et téléphoniques s'est beaucoup étendu et amélioré. Aujourd'hui, chaque localité et de nombreux villages isolés sont reliés au réseau téléphonique et les liaisons internationales sont très régulièrement assurées par des moyens techniques modernes.

Le réseau routier a pris une grande extension et s'est beaucoup amélioré. Il n'est pas aujourd'hui de localité qui ne soit desservie par une autoroute. Les routes principales sont asphaltées et d'autres routes le seront à l'avenir.

sore janë të asfaltuara dhe do të asfaltohen vazhdimisht.

Për të pasur një ide shumë a pak të saktë mbi zhvillimin e këtij sektori, mjafton të sjellim disa të dhëna: Në krahasim me vitin 1938, lëvizja e mallrave me transportin tokësor ka qenë 362 herë më e madhe dhe me transportin detar (të brendshëm e të jashtëm) 25 herë më e madhe; lëvizja e udhëtarëve (urban e interurban) është shtuar 1360 herë; zyrat postare janë shumëzuar më se katër herë, bisedimet telefonike 55 herë, numri i radiove 348 herë, etj.

Zhvillimi i vrullshëm i ekonomisë dhe i kulturës socialiste në Shqipërinë e re kërkon patjetër edhe zhvillimin e përmirësimin e pandërprerë të transporteve dhe të ndërlidhjes. Edhe kësaj detyre pushteti popullor, si kurdoherë dhe në çdo sektor, ja ka dalë dhe do t'ja dalë me sukses.

In order to have an idea of the development of this sector, it suffices to mention: In comparison with the year 1938, the transport of goods by land has increased 362 times; and that of goods by sea (internal and external) 25 times; the passengers' movement (urban and interurban) has increased 1,360 times; post offices have increased 4 times; telephone calls 55 times; the number of receivers 348 times, and so on.

The rapid development of socialist economy and culture in new Albania demands without fail the development and uninterrupted improvement of transport and means of communication. In this task, too, the people's power will score success as it has always done in all other sectors of activity.

Il suffira, pour donner une idée plus ou moins exacte du développement de ce secteur, de fournir quelques chiffres: le mouvement des marchandises en ce qui concerne le transport terrestre a été, en 1968, 362 fois plus élevé qu'en 1938, et en ce qui concerne le transport maritime (cabotage et long cours) 25 fois; le mouvement des voyageurs (urbain et interurbain) s'est accru de 1.360 fois, les bureaux de poste se sont multipliés par quatre, les conversations téléphoniques par 55, le nombre des appareils de radio par 348, etc.

Le développement impétueux de l'économie et de la culture socialistes dans l'Albanie nouvelle requiert aussi à tout prix le développement et l'amélioration continus des communications et télécommunications. Comme toujours et dans tout secteur, le pouvoir populaire s'est acquitté et s'acquittera de cette tâche avec succès.

REGJIMET e dikurshme feudo-borgjeze si armiq të popullit ishin armiq të arësimit dhe të kulturës. Një deputet i "parlamentit" të dikurshëm, një nga feudalët më të mëdhenj të vendit, e konsideroi ekzistencën e atyre pak shkollave të mesme si "rrezik për kombin" . . . Kjo shpjegon përse para çlirimit në Shqipëri kishte vetëm 23 kopshte fëmijësh dhe këto në qytete, asnjë çerdhe, 643 shkolla fillore kryesisht në qytete, ku mund të ndiqnin mësimet më pak se 1/3 e fëmijëve në moshë shkollore, kishte vetëm 6 shkolla të mesme, 5 shkolla të arësimit të mesëm tekniko- profesional, të gjitha këto me një numër shumë të vogël nxënësish dhe me personel shumë të kufizuar, me përmbajtje dhe me programe reaksionare, asnjë shkollë të arësimit të lartë dhe 83% e popullsisë ish analfabete.

Sot, në Republikën Popullore të Shqipërisë çdo gjë ka ndryshuar rrënjësisht. Ja disa të dhëna konkrete: përveç qindra kopshteve që ka në qytete e në fshatra, sot çdo fshat ka shkollën fillore dhe arësimi i detyruar tetëvjeçar ka përfshirë pothuajse të gjithë fëmijët e vendit (meshkuj e femra). Shkollat e mesme e të arësimit të përgjithshëm kanë arritur numrin 61 në qytet e në fshat, ndërsa ato të arësimit të mesëm profesinoal 25. Pas çlirimit të Shqipërisë janë krijuar 2 institute të larta pedagogjike dyvjeçare dhe arësimi i lartë që përfshin: Universitetin Shtetëror të Tiranës, me 7 fakultete e me 20 degë, si dhe filiale në disa qytete të caktuara, Institutin e lartë bujqësor me 3 fakultete, Institutin e lartë të arteve: për artet figurative, për artin dramatik dhe për muzikën, dhe Institutin e lartë të fiskulturës. Ka kohë që në Shqipërinë e re socialiste në çdo 4 vetë një shkon në shkollë, ndërsa analfabetizmi për moshat deri 40 vjeç është zhdukur qysh në vitin 1955. Kësisoj Shqipëria është shndërruar në një nga vendet më të zhvilluara të botës në fushën e arësimit. Por rëndësi të madhe kanë në këtë mes disa anë karakteristike të arësimit shqiptar: boshti ideologjik i tij është shkenca marksiste-leniniste. Nxënësit dhe studentët, kryesisht bij punëtorësh e fshatarësh, nuk paguajnë asnjë taksë shkollore, përkundrazi, shumica e nxënësve të shkollave profesionale dhe të studentëve gëzojnë bursën e shtetit; të gjithë të diplomuarve u është garantuar

AS enemies of the people, the former feudal-bourgeois regimes were naturally opposed to education and culture. One of the deputies to the former "parliament", who was a big feudal chief of the country, considered the existence of those few secondary schools at that time as "a menace to the nation". This explains why, before liberation, there existed in Albania only 23 kindergartens, all in cities, not a single crèche, 643 primary schools mainly in cities, which only less than 1/3 of the children of school age could attend, only 6 secondary schools, 5 secondary grade technical and vocational schools, all of which were attended by a very small number of school children, with a limited number of teaching personnel and with reactionary teaching materials and programmes. There was no school of higher education, and 83% of the population were illiterate.

Today, in the People's Republic of Albania everything has radically changed. Here is some concrete evidence. In addition to hundreds of kindergartens in towns and villages, every village has its own primary school, and eighth-grade education is compulsory for almost all the children, both male and female, of the country. Secondary schools of general education in towns and villages total up to 61, while the number of secondary grade schools of vocational education has grown to 25. Since the liberation of the country, there have been set up 2 two-year pedagogical institutes, the State University of Tirana with 7 departments and 20 special courses and with branches in some cities, the Institute of Agriculture with 3 departments, the Institute of Fine Arts, specializing in sculpture, painting, drama and music, and the Institute of Physical Culture. In new socialist Albania, one in every four persons has long been attending school, while illiteracy among people under 40 years of age was wiped out as far back as 1955. Thus, Albania has become one of the most advanced countries of the world in the field of public education. But of major significance in this regard are certain aspects of Albanian public education: Marxism-Leninism is its ideological basis ; the pupils and students, coming mostly from the ranks of workers and peasants, pay no tuition fees; on the contrary, most of the students of vocational and other schools are awarded state

LES régimes passés féodalo-bourgeois, en ennemis du peuple qu'ils étaient, agissaient aussi en ennemis de l'instruction et de la culture. Un député du "Parlement" de naguère, l'un des plus grands féodaux du pays, considérait l'existence des quelques écoles secondaires d'alors comme un "danger pour la nation". . . Cela explique pourquoi avant la Libération il n'y avait en Albanie que 23 jardins d'enfants, et ce dans les villes seulement, aucune crèche, 643 écoles primaires, principalement dans les villes, où pouvaient s'instruire moins d'un tiers des enfants d'âge scolaire; il n'existait que 6 écoles secondaires, 5 écoles d'enseignement technico-professionnel secondaire, au contenu et au programme réactionnaires, n'ayant en tout qu'un nombre très réduit d'élèves et un personnel fort restreint, aucune école d'enseignement supérieur, aussi 83 pour cent de la population se composaient d'illettrés.

A l'heure actuelle, dans la République Populaire d'Albanie, tout a radicalement changé. Voici quelques données concrètes: outre les centaines de jardins d'enfants urbains et ruraux, chaque village possède sa propre école primaire, et presque tous les enfants du pays (garçons et filles) reçoivent une instruction obligatoire de huit ans. Le nombre des écoles secondaires d'enseignement général s'est élevé à 61 dans les villes et les villages, tandis que pour l'enseignement professionnel secondaire à 25. Après la libération de l'Albanie, il fut créé deux instituts pédagogiques biennaux et l'Université d'Etat de Tirana avec 7 facultés, 20 sections, et des annexes dans certaines villes, l'Institut agricole, avec 3 facultés, l'Institut des Arts comprenant peinture, sculpture, art dramatique, musique, et l'Institut de culture physique. Depuis longtemps, dans l'Albanie nouvelle, socialiste, une personne sur quatre va à l'école, et l'analphabétisme pour les personnes ne dépassant pas 40 ans a été liquidé depuis 1955. Ainsi donc, l'Albanie s'est transformée en l'un des pays les plus avancés du monde en matière d'enseignement. Mais ce qui a une grande importance ici, ce sont quelques-uns des traits caractéristiques de l'enseignement albanais: il a pour base idéologique la science marxiste-léniniste; les élèves et les étudiants, principalement fils d'ouvriers et de paysans, ne versent aucun droit d'inscription. Bien au contraire, la plupart des élèves des écoles professionnelles et des étudiants bénéficient de bourses d'Etat, et tous les diplômés sont assurés d'avoir un travail. L'enseignement en Albanie nou-

puna, etj. Shkolla në Shqipërinë e re ka ecur qysh në fillim dhe ec nëpër një rrugë revolucionare në të gjitha drejtimet.

Në kuadrin e lëvizjes së madhe të shpërthyer nga Partia për revolucionarizimin e mëtejshëm të të gjithë jetës së vendit, Kongresi V i PPSH (nëntor 1966) caktoi si detyrë të rëndësishme edhe revolucionarizimin e mëtejshëm të shkollës, i cili përfshin vetë sistemin arësimor, brendinë dhe metodat e mësimit dhe të edukimit. Si problem të dorës së parë revolucionarizimi i mëtejshëm i shkollës përfshinte çështjen e kalitjes revolucionare politike dhe ideologjike marksiste-leniniste të rinisë, duke pasur si mbështetje orientuese trekëndshin: mësim, punë dhe mbrojtje. Që të plotësohej detyra e revolucionarizimit të shkollës, Kongresi kërkoi para së gjithash të kryhej revolucionarizimi i arësimtarëve, të cilët duhet të jenë jo vetëm mjeshtër të profesionit të tyre, por në radhë të parë njerëz politikë, luftëtarë besnikë dhe të palodhur për socializmin dhe komunizmin, me një qëndrim dhe me sjellje komuniste në jetë dhe në punë.

Detyrat që shtroi Kongresi V i Partisë dhe fjala e shokut Enver Hoxha në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSH, më 7 mars 1968, "Mbi revolucionarizimin e mëtejshëm të shkollës sonë", patën një jehonë shumë të madhe dhe ngjallën diskutime të zjarrta midis nxënësve e studentëve, mësuesve e profesorëve, punëtorëve, fshatarëve e intelektualëve, lidhur me strukturën e shkollës, me përnbajtjen e mësimeve dhe të teksteve, lidhur me programet e me çështje të tjera që i përkasin shkollës dhe edukimit mbi bazën e tezave dhe të orientimeve që dha shoku Enver Hoxha. Nga këto diskutime dolën propozime konkrete shumë interesante.

Revolucionarizimi i mëtejshëm i shkollës është një kërkesë objektive e së tashmes dhe e së ardhmes, sepse kjo ka të bëjë me brezin e ri, me ndërtuesit e ardhshëm të socializmit dhe të komunizmit në Shqipëri.

scholarships; work is guaranteed to every graduate. From the very start, schools in new Albania have always been pursuing a revolutionary path in every respect.

Within the framework of the major movement sparked off by the Party to further revolutionize the whole life of the country, the Fifth Congress of the Party of Labour of Albania (November 1966) defined also the further revolutionization of schools, including the school system itself, the substance and method of teaching and education, as an important task. The revolutionary political and ideological training of youth occupied an important place in the further revolutionization of our schools, which is guided by the revolutionary triangle: study, labour and defence. In order to fulfil the tasks of revolutionizing our schools, the Congress demanded, first of all, the revolutionization of teachers who should not only be masters of their profession but, first and foremost, political persons, loyal and indomitable fighters for the cause of socialism and communism, maintaining a communist stand and conduct in life and at work.

The tasks set by the Congress and Comrade Enver Hoxha's speech at the meeting of the Political Bureau of the Central Committee of the Party of Labour of Albania on March 7, 1968, entitled "On the Further Revolutionization of Our Schools", were re-echoed far and wide and aroused lively debates among pupils and students, teachers and professors, workers, peasants and intellectuals on the structure of schools, the substance of lessons and texts, on programmes and other problems concerning school and training, on the basis of the theses put forward by Comrade Enver Hoxha and the direction pointed by him. Concrete proposals of interest emerged from these discussions.

The further revolutionization of our schools is an objective necessity of the present and the future for it affects the younger generation, the future builders of socialism and communism in Albania.

velle s'est engagé, dès le début, sur une voie révolutionnaire et avance toujours sur cette voie.

Dans le cadre du grand mouvement que le Parti a déclenché pour la révolutionnarisation de toute la vie du pays, le V^e Congrès du Parti du Travail d'Albanie, qui s'est tenu en novembre 1966, a fixé comme tâche importante la révolutionnarisation de l'enseignement comme celle dans d'autres domaines, révolutionnarisation qui devait porter sur le système d'enseignement lui-même, le contenu et les méthodes d'enseignement et d'éducation. En tant que problème primordial, la révolutionnarisation ultérieure de l'enseignement englobait la question de la trempe révolutionnaire politique et idéologique de la jeunesse, fondée sur la triple orientation: étude, travail et défense. Pour assurer la réalisation de la tâche consistant à la révolutionnarisation de l'enseignement, le Congrès demanda avant tout de réaliser la révolutionnarisation des enseignants, qui doivent être non seulement de véritables maîtres dans leur profession, mais en premier lieu des hommes politiques, des combattants fidèles et inlassables de la cause du socialisme et du communisme, ayant une attitude et un comportement de communiste dans la vie et au travail.

Les tâches posées par le V^e Congrès du Parti du Travail d'Albanie et le discours prononcé par le camarade Enver Hoxha à la réunion du Bureau Politique du Comité Central du Parti du Travail d'Albanie le 7 mars 1968, sur "la révolutionnarisation ultérieure de notre enseignement", ont eu un très grand retentissement et ont suscité parmi les élèves et les étudiants, les instituteurs et les professeurs, les ouvriers, les paysans et les intellectuels, d'ardents débats sur la structure de l'école, sur le contenu des leçons et des manuels, sur les programmes et d'autres questions ayant trait à l'école et à l'éducation sur la base des thèses et des orientations formulées par le camarade Enver Hoxha. Tous ces débats ont donné naissance à des propositions concrètes fort intéressantes.

La révolutionnarisation ultérieure de l'enseignement est une nécessité objective du présent et de l'avenir, parce qu'elle concerne la jeune génération, les futurs bâtisseurs du socialisme et du communisme en Albanie.

SHQIPËRIA është vendi i një kulture të lashtë. Edhe kur erdhën kolonët e parë grekë, ata gjetën në truallin e sotëm të Shqipërisë një kulturë shumë të zhvilluar, kulturën ilire. Ilirët, stërgjyshët e shqiptarëve të sotëm, kanë qenë mjeshtër të njohur në punimin e metaleve, ndërtimin e anijeve dhe qyteteve, në bujqësi, blegtori dhe artet e bukura. Këtë e dëshmojnë jo vetëm historianët dhe kronistët e Lashtësisë dhe të Mesjetës por edhe gjetjet e shumta arkeologjike, etnografia, folklori gojor, vallet, këngët, kostumet gjer tek armët, orenditë shtëpiake e sendet e përdorimit të përditshëm, të punuara dhe të zbukuruara me shije të madhe artistike. Shqiptari ka mbajtur pranë parmendës jo vetëm shpatën por edhe "lahutën" e vet shekullore.

Kjo pasuri e madhe shpirtërore jo vetëm u ka qëndruar sulmeve dhe shkatërrimeve të pushtuesve të huaj gjatë shekujve, por dhe i ka dhënë popullit shqiptar forca të pashtershme që të luftojë për lirinë, pavarësinë dhe nderin e tij.

Para çlirimit, regjimet shtypëse feudo-borgjeze jo vetëm që nuk interesoheshin për zhvillimin e kulturës, letërsisë dhe arteve, por bënin çmos për të penguar edhe ato nisiativa të pakta që ndërmerrnin njerëz ose grupe përparimtare të kohës. Por le t'ua lemë më mirë fjalën fakteve konkrete. Në vitin 1938, në Shqipërinë e sunduar nga feudoborgjezia nuk kishte asnjë shtëpi, vatër ose kënd kultural, asnjë teatër. Ekzistonin vetëm 2 muzeume të vogla, 5 biblioteka, 17 salla kinemaje me 4.800 vende dhe këto në duart e privatëve spekullantë. Në vitin 1938 u botuan vetëm 61 libra me një tirazh komplesiv prej 183.000 ekzemplarësh.

Pushteti popullor i dha një rëndësi shumë të madhe zhvillimit të kulturës dhe arteve, bile disa nga formacionet artistike që filluan menjëherë nga aktiviteti ("Teatri popullor", "Ansambli artistik i ushtrisë", etj.) ishin formuar qysh në kohën e luftës nga grupet artistike që kishte çdo repart i Ushtrisë Nacional-Çlirimtare. Sot, në Shqipëri veprojnë 35 shtëpi kulture qyteti dhe 395 shtëpi kulture fshati, 1266 vatra kulture fshati, si dhe klube e kënde të kuq në çdo qendër pune; 24 teatro dhe estrada profesioniste, Teatri i Kukllave dhe Teatri i Operas e i Baletit në Tiranë, 95 salla kinemaje të qëndrueshme me 23.700 vende, 49 muzeume dhe shtëpi muze, 29 biblioteka rrethesh

ALBANIA is a country of ancient culture. When the first Greek colonizers came to the land inhabited by the Albanians, they found there a highly developed culture — the Illyrian civilization. The Illyrians, forefathers of the Albanians, were past masters in processing metals, in ship and town building, in agriculture, livestock and dairy farming and in fine arts, too. To this bear witness not only historians and chronicle writers of ancient times and the Middle Ages but also archaeological findings, ethnography, folk arts, dances and songs, skilfully made dresses and weapons, household utensils and objects of everyday use. The Albanians have throughout their history carried their ancient "lahuta" ("lutes") side by side with their ploughs and swords.

This spiritual richness has withstood the foreign invaders' raids and destructions through centuries, inspiring the Albanian people to fight for their freedom, independence and honour.

The feudal and bourgeois regimes of oppression in pre-liberation Albania, far from being interested in the development of culture, literature and art, did their utmost to impede the few initiatives taken by progressive individuals or groups. Facts speak for themselves. In the year 1938, there was not a single home or hearth of culture, not to mention a theatre in Albania when oppressed by the feudals and the bourgeoisie. There existed only 2 small museums, 5 libraries, 17 moving picture theatres with 4,800 seats run by private owners. In the year 1938 there were published only 61 books with a circulation of 183,000 copies.

The people's power attached major importance to the development of culture and art. Some of the artistic groups that started their activity immediately after liberation ("People's Theatre", "Army's Artistic Ensemble") were formed during the Liberation War from the artistic groups of the National-Liberation Army units. Today in Albania there function 35 homes of culture in towns, 395 in the countryside, 1,266 hearths of culture in the countryside as well as clubs and red corners at every work centre; 24 professional and variety theatre troupes, a puppet theatre and opera and ballet theatre in Tirana, 95 cinema halls with 23,700 seats, 49 museums and

L'ALBANIE est un pays doté d'une antique culture. Dès l'établissement des premières colonies grecques, il existait, sur le territoire actuel de l'Albanie, une culture très développée, la culture illyrienne. Les Illyriens, ancêtres des Albanais de nos jours, ont été des maîtres renommés dans le travail des métaux, dans la construction de navires et de maisons, en agriculture, en élevage et dans les arts. En témoignent non seulement les historiens et les chroniqueurs de l'Antiquité et du Moyen Age, mais aussi de nombreuses trouvailles archéologiques, les données ethnographiques, le folklore oral, les danses, les chants, les costumes et même les armes, le mobilier et les objets d'usage courant, façonnés et ornés avec une grande finesse artistique. L'Albanais tenait près de sa charrue non seulement son épée, mais encore sa "lahuta" ou luth séculaire.

Cette grande richesse spirituelle a tenu tête aux attaques et aux ravages des envahisseurs étrangers au cours des siècles et, de plus, elle a insufflé au peuple albanais des forces inépuisables pour défendre sa liberté, son indépendance et son honneur.

Avant la Libération, les régimes féodalo-bourgeois d'oppression n'étaient nullement intéressés au développement de la culture, de la littérature et des arts, ils mettaient tout en œuvre pour entraver les quelques initiatives entreprises par les hommes et les groupes progressistes de l'époque. Mais laissons plutôt la parole aux faits concrets eux-mêmes. En 1938, dans l'Albanie dominée par la féodalo-bourgeoisie, il n'y avait aucune maison, aucun foyer ou aucun coin de la culture, aucun théâtre. Il n'y avait au total que 2 musées insignifiants, 5 bibliothèques et 17 salles de cinéma, exploitées par des spéculateurs, comptant en tout 4.800 places. En 1938, furent publiés 61 livres seulement avec un tirage global de 183.000 exemplaires.

Le pouvoir populaire a attaché une très grande importance au développement de la culture et des arts. Bien plus, les troupes artistiques qui entreprirent dès le début leur activité (à savoir le "Théâtre populaire", l'"Ensemble artistique de l'Armée" et autres) s'étaient formées dès le temps de guerre à partir des groupes artistiques constitués auprès de chaque unité de l'Armée de Libération Nationale. A l'heure actuelle, il existe en Albanie 35 maisons de la culture dans les villes et 395 maisons de la culture dans les villages, 1.266 foyers ruraux de la culture, ainsi que des clubs et des coins rouges auprès de chaque centre de travail, 24 théâtres dramatiques professionnels et de variétés, un Théâtre de marionnettes et le Théâtre de l'Opéra et des Ballets de Tirana, 95 salles de cinéma stables totalisant 23.700 places, 49

